DHJETË FAKTORË QË NDIHMOJNË NË BRAKTISJEN E MËKATEVE

Hyrje

Mëkatet janë pjesë e natyrshme tek njeriu. Babai ynë, Ademi [*alejhiselam*] pati rënë në mëkat, por më pas u pendua dhe All-llahu ia pranoi pendimin. I Dërguari i All-llahut, Muhammedi [*alejhiselam*] ka thënë: "*Sikur ju të mos bënit mëkate, All-llahu do të sillte në vend tuajin njerëz tjerë, që do të bënin mëkate, do të kërkon falje më pas dhe të cilët All-llahu do t'i falte.*" [Muslimi: 2328]
Mëkatet dallojnë nga individi në tjetrin dhe nga gjendja në tjetrën. Mëkati i dijetarit nuk është sikur ai i injorantit, sjellja e keqe me prindërit nuk krahasohet me sjelljen e keqe ndaj askujt, mëkati në raport me fqinjët nuk janë sikur në raport me njerëzit më të largët, e kështu me radhë.

Në këtë artikull të shkurtër, do të fokusohem në gjërat apo faktorët që të mbrojnë nga ngulja këmbë në mëkate.

1. All-llahu i di sekretet dhe të fshehtat tua?
   All-llahu ka thënë:

   ﴿أَلَمْ يَعْلَمْ بِأَنَّ اللَّهَ يَرَى﴾

   "***A nuk e di ai – se Zoti i sheh të gjitha*** (e dhuron të mirin, ndërsa e dënon të keqin)?" [El-Alek: 14]
   Sado që të fshihesh nga familja, All-llahut nuk mund t'i fshihesh.
2. Meditimi rreth pasojave të mëkateve në këtë botë dhe reflektimit negativ të tyre në jetën tënde. Mëkatet e vrazhdësojnë zemrën, sjellin dëshpërimin, privojnë rrizkun (furnizimin) dhe tërheqin bereqetin (begatitë).
3. Meditimi rreth pasojave të mëkateve me rastin e vdekjes dhe jetën pas vdekjes. Mëkatet mund të jenë shkak që të kesh përfundim të keq dhe të ndëshkohesh në varr.
4. Largimi nga shoqëria e keqe që të nxisin për të bërë mëkate.
5. Lute All-llahun të të ruajë nga mëkatet dhe të të ndihmojë të shpëtosh prej tyre.
6. Kohën e lirë kaloje duke u marrë me aktivitete fetare dhe të tjera të dobishme, ndryshe, ajo është derë e devijimit dhe mëkateve.
7. Medito në jetën e të penduarve dhe lumturinë e tyre pas braktisjes së mëkateve – pendimit.
8. Dëgjimi i këshillave që ta zbusin zemrën dhe ngjallin ndjenjën e frikës nga All-llahu Fuqiplotë.
9. Përkujto mirësitë e Xhennetit dhe se ato janë të përgatitura për të devotshmit që kanë braktisur mëkatet:

   ﴿وَأَمَّا مَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ وَنَهَى النَّفْسَ عَنِ الْهَوَى * فَإِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَأْوَى﴾

   "***Kurse, ai që i druan madhërisë së Zotit të tij dhe e frenon vete nga epshet, (40) me të vërtetë, vendbanim i tij është Xhenneti.***" [En-Naziat: 39-40]

   ﴿وَلِمَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ جَنَّتَانِ﴾

   "***E, për ata që i druajnë paraqitjes para Zotit të vet, do të kenë dy Xhennete.***" [Err-Rrahman: 46]

10. Përkujto se Xhehennemi është krijuar për kundërshtarët e fesë, e fakti që t'i ngulë këmbë në mëkate, mbase mund të jetë shkak që të jesh prej banorëve të Xhehennemit.

﴿وَمَنْ يَعْصِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ فَقَدْ ضَلَّ ضَلالًا مُبِينًا﴾

"...*Kush e kundërshton Perëndinë dhe Pejgamberin e Tij, ai me siguri ka humbë.*" [El-Ahzab: 36]

﴿يَوْمَ تُقَلَّبُ وُجُوهُهُمْ فِي النَّارِ يَقُولُونَ يَا لَيْتَنَا أَطَعْنَا اللَّهَ وَأَطَعْنَا الرَّسُولا﴾

"*Në Ditën kur fytyrat e tyre do të rrotullohen në zjarr, ata do të thonë: "Ah, sikur t'ju kishim përulur Perëndisë dhe ta kishim dëgjuar Pejgamberin!".*" [El-Ahzab: 66]

O All-llahu ynë, na ruajë nga mëkatet dhe na bë prej besimtarëve të sinqertë!